Dr. AbduRrezzak ibn Abdulmuhsin El BEDR

# DHJETË RREGULLA PËR QËNDRUESHMËRI NË FE

Përktheu nga gjuha arabe:
Petrit Perçuku

## Përmbajtje:

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit

Çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve. Atë e falënderojmë dhe prej Tij ndihmë e falje kërkojmë. Me Allahun mbrohemi nga të këqijat e vetvetes dhe punëve tona. Kë e udhëzon Allahu s'ka kush që e humbë dhe kë Ai e lë në humbje s'ka kush që e udhëzon. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut, Një dhe të pashoq, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.

Salatet dhe selamet e Allahut qofshin për të, për familjen dhe mbarë shokët e tij.

Ky libërth trajton qëndrueshmërinë (el istikameh) në rrugën e fesë, temë kjo e një rëndësie të madhe dhe pozite të lartë, andaj secili prej nesh duhet të kujdeset për të dhe t'ia tregojë vëmendjen e duhur. Allahu i patëmetë thotë:

**"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë, nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar e as për t'u dëshpëruar (kur t'u vijë vdekja). Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë, si shpërblim për atë që kanë punuar."** (El-Ahkaf, 13-14). Gjithashtu thotë:

**"Me të vërtetë, atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu", e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt (para vdekjes) e do t'u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar. Ne jemi mbrojtësit tuaj në jetën e kësaj bote dhe në botën tjetër. Atje do të keni çfarë t'ju dëshirojë zemra dhe çfarë të kërkoni,**

**dhuratë e pasur prej një Zoti Falës dhe Mëshirëplotë."** (Fussilet, 30-32)

Pra, siç po lexojmë në këto ajete, lumturia e njeriut në të dy botët, shpëtimi dhe përmirësimi i tërë çështjeve të tij, (të gjitha këto) rezultojnë nga qëndrueshmëria në rrugën e drejtë. Së këtejmi, ai i cili e këshillon veten dhe që dëshiron lumturinë e saj, duhet që deri në vdekje të kujdeset skajshmërisht për qëndrueshmëri në fe, me dije, vepra dhe vendosmëri, gjithmonë duke kërkuar ndihmë prej Allahut të Lartësuar.

Janë të shpeshta pyetjet e njerëzve që u drejtohen dijetarëve, nxënësve të dijes, thirrësve islam dhe personave përmirësues të shoqërisë, lidhur me qëndrueshmërinë në fe, realitetin e saj, pastaj për çështjet që na ndihmojnë të jemi të paluhatshëm në rrugën e drejtë të Allahut; si dhe pyetje tjera që shtrohen në këtë fushë.

Andaj, e pashë si të dobishme për vetveten dhe vëllezërit e mi të mblidhja disa rregulla të rëndësishme e përmbledhëse/të përgjithshme lidhur me këtë temë, që pas leximit të thënieve të dijetarëve

- Allahu i mëshiroftë - rreth saj, të jenë dritë dhe pishtar për ne. Më poshtë do përmend dhjetë rregulla madhështore e të rëndësishme për qëndrueshmërinë në fe, që secili prej nesh duhet t'iu kushtoj vëmendje.

Allahu është i vetmi prej të Cilit kërkoj ndihmë e sukses!

# Rregulli i parë:

## Qëndrueshmëria në fe
## është mirësi dhe dhuratë prej Allahut

Në shumë ajete të Kuranit lexojmë sesi Allahu i Madhërishëm e atribuon tek Vetvetja udhëzimin e njerëzve në rrugën e drejtë dhe se tërë çështja është në Dorën e Tij; zemrat e njerëzve janë në Dorën e Tij, i pastër dhe i lartë qoftë Ai, andaj kë do e drejton (e mbanë) në rrugë të drejtë dhe kë do e largon prej saj. Allahu i Lartësuar thotë:

**"E sikur të vepronin ata siç këshilloheshin, kjo për ata do të ishte më mirë dhe do të ishin më të fortë në besim. Atëherë, Ne, pa dyshim, do t'u jepnim shpërblim të madh nga ana Jonë dhe me siguri do t'i udhëzonim në rrugë të drejtë."** (Nisa', 66-68)

Pra, udhëzimi për në rrugën e drejtë është në Dorën e Allahut të Plotfuqishëm. Ai, i Lartësuari thotë:

**"Kështu, ata që besojnë Allahun dhe mbështeten fort tek Ai, (ta dinë se) Ai do t'i fusë në mëshirën dhe mirësinë e Vet dhe do t'i udhëzojë drejt Vetes përmes rrugës së drejtë."** (En-Nisa', 175)

**"Allahu i thërret njerëzit për në Shtëpinë e shpëtimit (Xhenet) dhe udhëzon kë të dojë në rrugën e drejtë."** (Junus, 25)

**"Ata që i mohojnë shpalljet Tona janë shurdhë e memecë, janë në errësirë. Allahu shpie në humbje kë të dojë dhe udhëzon në rrugë të drejtë kë të dojë."** (El-En'am, 39)

**"Allahu udhëzon kë të dojë në rrugën e drejtë."** (En-Nur, 46)

**"Ai është veçse këshillë për botët: për secilin nga ju që dëshiron të ndjekë rrugën e drejtë. Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të botëve!"** (Et-Tekuir, 27-29)

Ajetet që flasin për këtë temë janë të shumta. Atëherë, udhëzimi është në Dorën e Allahut të Lartësuar, dhe atë ia dhuron kujt të dojë prej robërve të Tij.

Së këtejmi, baza dhe themeli i parë i qëndrueshmërisë në fe është lutja e sinqertë drejtuar Allahut për kërkimin e saj, ngaqë ajo është në Dorë të Tij dhe Ai është Udhëzuesi në rrugën e drejtë. Prej lutjeve më të shpeshta të Profetit salallahu alejhi ue selem ishte:

**"O ndryshues i zemrave, përforcoje zemrën time në fenë tënde!"** Ky (përforcim i zemrës) është pikërisht qëndrimi i paluhatshëm në rrugën e drejtë.

Ummu Seleme tregon: "Tash: "O i Dërguar i Allahut! Zemrat po ndryshuakan?" Ai tha:

***"Po. Zemra e secilit njeri është mes dy gishtave të gishtërinjve të Allahut. Kështu, nëse Ai do e***

***mbanë/drejton atë në rrugë (të drejtë) dhe nëse do e largon prej saj."***[1]

Pra, qëndrueshmëria e njeriut në fe është në Dorën e Allahut dhe kush e dëshiron për vetveten le ta kërkoj këmbëngultas prej Tij. Në Sahihun e Muslimit[2] lexojmë se Aishja radijallahu anha u pyet: "Me çfarë lutje Profeti salallahu alejhi ue selem e hapte namazin e tij gjatë natës?" Ajo u përgjigj: "Kur ngrihej për tu falur natën namazin e fillonte me këtë lutje: *"O Allahu im, Zot i Xhibrilit, Mikailit dhe Israfilit, Krijues i qiejve dhe i tokës, Njohës i të padukshmes e i të dukshmes, Ti do të gjykosh mes robërve të Tu për kundërshtitë që kanë pasur! Udhëzomë që ta kuptoj të vërtetën, lidhur me çështjet për të cilat ata nuk pajtoheshin! Vërtet, Ti e shpie në udhë të drejtë kë të duash."*

Kësisoj, me këtë dua ai e hapte çdoherë namazin e natës: *"Vërtet, Ti e shpie në udhë të drejtë kë të duash."*

Pasi që kjo kërkesë, domethënë kërkimi i udhëzimit nga Allahu, radhitet ndër kërkesat më të

---

[1] Ahmedi (26576), Tirmidhiu (3522), i cili e vlerësuar për të mirë (hasen). Gjithashtu shih veprën Es-Sahiha të Albanit (2091).
[2] Nr. (770).

rëndësishme dhe më të larta, Ai ua bëri obligim robërve që të kërkojnë prej Tij udhëzimin në rrugën e drejtë disa herë gjatë ditës dhe natës. Siç lexojmë në suren El-Fatiha:

**"Udhëzona në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!"** (El-Fatiha 6-7)

Disa dijetarë kanë thënë: njerëzit duhet të informohen se kjo është lutje; pra, kur t'i thua: **"Udhëzona në rrugën e drejtë!"** atëherë e ke lutur Allahun me lutjen që ta ka bërë detyrim shtatëmbëdhjetë herë gjatë ditës dhe natës; po aq sa është numri i rekateve të namazeve të detyrueshme.

Që këtej, muslimani duhet ta ndjejë se ky varg është një lutje. Hoxha i Islamit ibën Tejmije Allahu e mëshiroftë thotë: "Kam menduar gjatë për atë se cila lutje është më e dobishmja, dhe arrita në përfundim se ajo është kërkimi i ndihmës së Allahut për kryerjen e gjërave që e kënaqin Atë. Pastaj këtë e gjeta në suren El-Fatiha:

**"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë."** (El-Fatiha, 5)[3]

Më tutje tha: "Njeriu është urdhëruar që vazhdimisht ta lus Allahun që ta udhëzoj drejt qëndrueshmërisë në rrugën e drejtë."[4]

Me pak fjalë, prej teje kërkohet që vazhdimisht ta thuash këtë lutje, pra që Allahu të udhëzoj drejt qëndrueshmërisë në rrugën e drejtë; dhe kjo lutje është në suren El-Fatiha.

Hasen El-Basriu Allahu e mëshiroftë kur e lexonte ajetin: **"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë..."** thoshte: "O Allah, Ti je Zoti ynë, andaj na dhuro qëndrueshmëri (në fe)!"[5]

---

[3] Medarixhus-Salikin, e ibën Kajimit (1/78).
[4] Iktidaus-Siratil-Mustekim, (1/83).
[5] Përcjellë nga Taberiu në Tefsirin e tij, (21/465).

# Rregulli i dytë:

## Realiteti i qëndrueshmërisë në fe është të jesh i vazhdueshëm në metodologjinë e duhur dhe në rrugën e drejtë

Për të gjetur realitetin e qëndrueshmërisë në fe ndihmohemi me fjalët e begata që përcillen nga sahabët dhe tabi'inët. Fjalët e tyre e sqarojnë kuptimin dhe realitetin e saj.

Siddiku i këtij ummeti Ebu Bekri radijallahu anhu duke e shpjeguar ajetin: **"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë..."** thotë: "Janë ata të cilat nuk i shoqërojnë Allahut asgjë."[6]

Përcillet se Umeri radijallahu anhu duke qenë mbi minber lexoi: **"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e**

[6] Po aty (21/464).

**drejtë..."** pastaj tha: "Ata që nuk përdridhen ashtu siç bën dhelpra."[7]

Ibën Abbasi radijallahu anhuma për pjesën e ajetit **"pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë"** u shpreh: "në dëshminë la ilahe il-lall-llah"; ngjashëm me këtë përcillet edhe nga Enesi, Muxhahidi, Esued bin Hilali, Zejd bin Eslemi, Suddiu, Ikrime dhe të tjerë.[8]

Po ashtu nga ibën Abbasi përcillet të ketë thënë: "Qëndrojnë në kryerjen e detyrimeve të Tij."[9]

Ndërkaq, nga Ebu Alije kemi thënien e tij: "Pastaj janë të sinqertë në besimin dhe veprat e tyre."[10]

Nga Katade përcillet kjo thënie: "Qëndrojnë në bindjen ndaj Allahut."[11]

Ibën Rexhebi (Allahu e mëshiroftë) të gjitha këto thënie i solli në veprën "Xhamiul-ulumi uel-hikem[12]",

---

[7] Përcjellë nga Taberiu në Tefsirin e tij, (21/465).
[8] Po aty (21/464-465).
[9] Po aty (21/465).
[10] Mauerdi në En-nuket uel-ujun, (5/275).
[11] Abdurrezzaku në Musannef, (2618).
[12] (Fq. 383-384).

pastaj qëndrueshmërinë e përkufizoi kësisoj: "Qëndrueshmëria (el-istikameh) është ecja rrugës së drejtë, domethënë fesë së drejtë, pa devijuar nga ajo djathtas apo majtas. Kjo përfshinë kryerjen e të gjitha bindjeve, të dukshme e të fshehta, dhe, në anën tjetër, braktisjen e të gjitha punëve të ndaluara, po ashtu. Andaj, kjo porosi përmbledh në vete të gjitha kategoritë e fesë."[13]

Të gjitha këto kuptime janë të përafërta dhe e shpjegojnë njëra-tjetrën, ngaqë qëndrueshmëria është fjalë përmbledhëse që e përfshinë fenë në tërësi.

Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë) shkruan: "Qëndrueshmëria është një fjalë përmbledhëse që e përfshinë tërë fenë; ajo është të tregohesh vërtetë i sinqertë me Allahun dhe të përmbushësh besëlidhjen me Të."[14]

---

[13] (Fq. 385).
[14] Medarixhus-Salikin (2/105).

# Rregulli i tretë:

## Origjina e qëndrueshmërisë është në zemër

Imam Ahmedi[15] përcjellë nga Enes bin Maliku se Profeti salallahu alejhi ue selem ka thënë: *"Besimi i njeriut nuk mund të jetë i qëndrueshëm derisa të bëhet e qëndrueshme zemra e tij."*

Pra, origjina e qëndrueshmërisë është në zemër, andaj, kur zemra përmirësohet e bëhet e qëndrueshme, ndiqet edhe nga trupi.

Ibën Rexhebi (Allahu e mëshiroftë) shkruan: "Origjina e qëndrueshmërisë është në qëndrimin e patundur të zemrës në teuhid. Ashtu siç e komentuan Ebu Bekri dhe të tjerët ajetin: **"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj**

[15] Musnedi (13048). Albani e vlerësuar si të mirë në "Es-Sahiha" (2841).

**qëndrojnë në rrugën e drejtë..."** duke thënë se "ata nuk i drejtohen dikujt tjetër përveç Allahut."

Andaj, kur zemra të qëndrojë e paluhatshme në njohjen e Allahut, në frikë ndaj Tij, në madhërim të Tij, në dashuri ndaj Tij, në dëshirim për Të, në shpresë në Të, në lutje drejtuar Atij, në mbështetje në Të dhe në shmangie nga çdo gjë tjetër përveç Tij, edhe gjymtyrët do të jenë të qëndrueshme në bindje ndaj Allahut. Zemra është mbreti i gjymtyrëve, ndërsa ato janë ushtarët e saj, andaj, nëse mbreti është i qëndrueshëm, edhe ushtarët dhe populli do të jenë të tillë."[16]

Në dy Sahihët[17] përcillet se Numan bin Beshiri (radijallahu anhu) e ka dëgjuar Profetin (salallahu alejhi ue selem) duke thënë: *"Vërtet, në trup është një copë mishi, e cila nëse është e shëndoshë, edhe trupi në tërësi do të jetë shëndosh. E nëse ajo prishet, edhe trupi në tërësi do prishet. Vini re! Ajo (copë mishi) është zemra."*

---

[16] Xhamiul-ulumi uel-hikem, (fq. 386).
[17] Buhariu, nr. 52 dhe Muslimi, nr.1599.

Ibën Kajimi (Allahu e mëshiroftë) në hyrjen e librit të tij "Igathetul-lehfan min mesaidish-shejtan"[18] shkruan: "Zemra në raport me gjymtyrët është si një mbret që komandon ushtarët, të cilët nuk dalin jashtë urdhrave të tij dhe të cilët i përdor si të dojë. Të gjithë janë nën robërinë dhe detyrimin/shtrëngimin e tij; nga ai e marrin qëndresën e thyerjen. Atë e ndjekin si në vendimet që i ekzekuton po ashtu edhe në ato që tërhiqet prej tyre. Profeti (salallahu alejhi ue selem) thotë: *"Vërtet, në trup është një copë mishi, e cila nëse është e shëndoshë, edhe trupi në tërësi do të jetë shëndosh. Vini re! Ajo (copë mishi) është zemra."* Kështu, zemra është mbreti i gjymtyrëve, ndërkaq gjymtyrët ekzekutojnë urdhrin e saj dhe pranojnë dhuratën që vjen nga ajo. Asnjë vepër e tyre nuk është e drejtë nëse nuk rrjedh nga qëllimi dhe nijeti i saj. Ndërkohë që ajo është përgjegjëse për to (gjymtyrët)."

Për këtë arsye Allahu i Lartësuar thotë:

**"Në Ditën, kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët, përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!"** (Esh-Shu'ara, 88-89).

[18] (1/5).

Gjithashtu prej lutjeve të Profetit tonë (salallahu alejhi ue selem) ishte: *"O Allah, kërkoj prej Teje zemër të pastër!"*[19]

[19] Ahmedi (17114) dhe Nesaiu (104). Shih veprën Es-Sahiha (2328).

# *Rregulli i katërt:*

## Qëndrueshmëria kërkon që njeriu të ketë ***es-sedad***, e nëse nuk mundet, atëherë ***el-mukarebeh***

Profeti salallahu alejhi ue selem bashkoi mes këtyre dy gjërave në fjalët e tij: *"Vërtet që feja është e lehtë dhe ajo patjetër do e mposhtë këdo që mundohet ta mposhtë atë (domethënë që e vështirëson atë- shën. përkth). Andaj, qëndroni në rrugë të drejtë, apo përafrojuni asaj dhe përgëzoni!"*[20]

Qëndrueshmëria kërkon *"es-sedad"* domethënë t'ia qëllosh sunetit me veprën tënde.

Kur Aliu radijallahu anhu kërkoi nga Profeti salallahu alejhi ue selem t'ia mësoj një lutje, ai ia ktheu: *"Thuaj:"O Allah, më udhëzo dhe më përforco!"* dhe i

[20] Buhariu, (39, 6463) nga Ebu Hurejre radijallahu anhu.

tha: *"Me udhëzimin kujto tregimin e rrugës, ndërsa me përforcimin, përforcimin e shigjetës (drejt goditjes së cakut)."*[21]

Përmbledhtas, nga njeriu kërkohet përpjekje e madhe për t'ia qëlluar të drejtës, udhëzimit të Profetit salallahu alejhi ue selem, rrugës dhe shtegut të tij dhe ta luftoj veten për arritjen e një gjëje të tillë. E, nëse s'mundet, atëherë ai duhet t'ia përafroj atij. Në Kuran lexojmë:

**"Andaj ecni (vazhdoni) në rrugën e drejtë që të çon tek Ai dhe kërkoni falje prej Tij!"** (Fussilet, 6).

Në bashkërenditjen e kërkimit të faljes pas urdhrit për qëndresë në rrugën e drejtë jepet shenjë se njeriu sado që përpiqet dhe e lufton veten për qëndrueshmëri në fe, me patjetër do të ketë lëshime prej tij. Për këtë arsye, ibën Rexhebi (Allahu e mëshiroftë) shkruan: "Tek fjalët e Allahut të Madhërishëm: **"Andaj ecni (vazhdoni) në rrugën e drejtë që të çon tek Ai dhe kërkoni falje prej Tij!"** ka shenjë se patjetër do të ketë lëshime gjatë

[21] Muslimi (2725).

qëndrueshmërisë me të cilën jemi urdhëruar. Mirëpo kjo korrigjohet nëpërmjet kërkimit të faljes, gjë që rezulton në kthim me pendesë tek Allahu dhe në kthim tek qëndresa në fe. Kjo është e ngjashme me porosinë e Profetit salallahu alejhi ue selem drejtuar Muadhit: *"Kije frikë Allahun kudo që të jesh! Të keqen përcille me të mirë, se ajo (e mira) do ta fshijë atë!"*

Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka treguar se njerëzit nuk mund të qëndrojnë në rrugën e drejtë ashtu siç kërkohet. Siç përcjell imam Ahmedi dhe ibën Maxhe nga Theubani se i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) kishte thënë: *"Qëndroni në rrugë të drejtë edhe pse nuk do të mundeni (ashtu siç kërkohet). Dijeni se vepra më e mirë e juaja është namazi. Askush tjetër përveç besimtarit nuk e ruan abdesin."*[22] Ndërsa, në një version të tjetër të imam Ahmedit lexojmë: *"Qëndroni në rrugë të drejtë apo përafrojuni asaj! Askush tjetër përveç besimtarit nuk e ruan abdesin."*[23] Në dy Sahihët përcillet nga Ebu Hurejre (radijallahu anhu) se Profeti (salallahu alejhi

[22] Musnedi i imam Ahmedit, (22378), ibën Maxhe, (277). Albani e ka vlerësuar si të vërtetë (sahih) në "Irua'ul-galil" (412).
[23] Musnedi i imam Ahmedit, (22432).

ue selem) ka thënë: *"Qëndroni në rrugë të drejtë apo përafrojuni asaj!"*[24]

Së këndejmi, realiteti i qëndrimit në rrugë të drejtë është es-sedad, domethënë: t'ia qëllosh në të gjitha fjalët, veprat dhe qëllimet; sikur ai që gjuan drejt shenjës dhe pastaj e qëllon atë. Profeti (salallahu alejhi ue selem) e urdhëroi Aliun (radijallahu anhu) që të kërkoj prej Allahut es-sedad-in dhe udhëzimin dhe i tha: *"Me es-sedad, kujto përforcimin e shigjetës (drejt goditjes së cakut), ndërsa me udhëzimin, kujto tregimin e rrugës."*[25] Ndërkaq, el-mukarabeh është të godasësh afër shenjës, edhe po që se nuk e godet atë, mirëpo me kusht që njeriu të jetë i përkushtuar në synimin e të drejtës dhe goditjen e cakut. Kësisoj el-mukarebeh nga ana e tij është e paqëllimshme. Drejt kësaj aludon fjala e Profetit (salallahu alejhi ue selem), të cilën e përcjellë El-Hakem bin Hazn El-Kulfij: *"O njerëz! Vërtet që ju nuk do të bëni - apo nuk mund të bëni - çdo gjë me të cilën ju urdhëroj. Mirëpo, synojeni të drejtën dhe*

[24] Buhariu (6463) dhe Muslimi (2816).
[25] Muslimi, siç u përmend më lartë.

*përgëzoni!"*[26] Kuptimi: (me veprat tuaja) synojeni të drejtën, qëllimin (e sunetit) dhe qëndrueshmërinë (në fe). Pra, nëse njerëzit e synojnë të drejtën në të gjitha punët e tyre, atëherë (llogariten) sikur i kanë kryer të gjitha ato me të cilat urdhërohen."[27]

---

[26] Ebu Daudi (1096) dhe imam Ahmedi (17856). Albani e ka vlerësuar si të mirë (hasen) në "Irau'ul-galil" (616).

[27] Xhami'ul-ulumi uel-hikem, (1/510-511).

## *Rregulli i pestë:*

# Qëndrueshmëria në fe ndërlidhet me fjalë, me vepra dhe me qëllime

Qëndrueshmëria që kërkohet prej njeriut është ajo në fjalë, në vepra dhe në qëllime. Domethënë: fjalët, gjymtyrët dhe zemra e njeriut duhet të jenë të qëndrueshme në rrugën e fesë.

Ibën Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) në veprën e tij Medarixhus-salikin[28] shkruan: "Qëndrueshmëria në fe është e ndërlidhur me fjalët, veprat, gjendjet dhe qëllimet."

Në Musnedin e imam Ahmedit lexojmë hadithin që e përcjell Ebu Hurejre, se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Besimi i njeriut nuk mund të jetë i qëndrueshëm derisa zemra e tij të bëhet e qëndrueshme. Dhe*

[28] (2/105).

*zemra e tij nuk mund të jetë e qëndrueshme derisa gjuha e tij të bëhet e qëndrueshme."*[29]

Ndërkaq, ibën Rexhebi shënon: "Pas zemrës, gjymtyra më e rëndësishme për qëndrueshmërinë e së cilës duhet pasur kujdes është gjuha, sepse ajo flet në emër të saj (zemrës) dhe shprehet për të."[30]

Këtu vërehet qartë rreziku që zemra dhe gjuha paraqesin për qëndrueshmërinë e njeriut në fe apo për largimin e tij nga ajo.

Në këtë kuptim është edhe fjala e disa dijetarëve: "Njeriu matet (ka vlerë) sipas dy organeve më të vogla tij: zemrës dhe gjuhës."

Zemra dhe gjuha janë dy copëza tepër të vogla mishi, megjithatë, të gjitha gjymtyrët e njeriut i pasojnë ato; nëse zemra dhe gjuha janë të qëndrueshme (në rrugë të drejtë), edhe gjymtyrët do të jenë të tilla.

---

[29] Është shënuar më sipër.
[30] Xhamiul-ulumi uel-hikem (fq, 386).

Argument për të parën - domethënë zemrën - është hadithi i përmendur më lartë: *"Vërtet, në trup është një copë mishi, e cila nëse është e shëndoshë, edhe trupi në tërësi do të jetë shëndosh. E nëse ajo prishet, edhe trupi në tërësi do prishet. Vini re! Ajo (copë mishi) është zemra."*

Ndërsa argument për të dytën - gjuhën - është hadithi i Ebu Seid El-Hudriut (radijallahu anhu) që përcillet nga Tirmidhiu[31], se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë**:** *"Kur njeriu zgjohet, të gjitha gjymtyrët e tij i kthehen e i nënshtrohen gjuhës duke i thënë: "Ki frikë Allahun lidhur me ne, sepse ne jemi ashtu siç je ti. Nëse ti je e qëndrueshme në rrugë të drejtë, edhe ne jemi të tilla; e nëse ti lajthitë, edhe ne lajthisim."*

Pra, kur zemra dhe gjuha janë të qëndrueshme në rrugë të drejtë, edhe gjymtyrët do të jenë asisoj. Gjuha flet në emër të zemrës dhe e zëvendëson atë në anën e jashtme të trupit.

---

[31] Tirmidhiu (2407). Albani e ka vlerësuar si të mirë (hasen) në Sahihut-tergib (2871).

Andaj, kur zemra e urdhëron gjuhën me diçka, ajo menjëherë e ekzekuton, sepse e ndjek atë; ndërkohë që gjymtyrët e trupit ecin pas të dyjave.

Për këtë arsye, muslimani e ka për detyrë të kujdeset për përmirësimin e zemrës, t'i lutet Zotit të Madhërishëm t'ia përmirësoj atë, të largoj prej saj sëmundjet e ndryshme dhe t'ia pastroj nga ligësitë. Më tutje ai përpiqet që ta përmirësoj gjuhën nëpërmjet fjalëve të pastra dhe gjithashtu gjymtyrët e veta duke bërë vepra të mira.

# *Rregulli i gjashtë:*

## Qëndrueshmëria duhet të jetë vetëm për Allahun, me Allahun dhe sipas urdhrit të Allahut

1. Për Allahun: do të thotë sinqerisht. Që njeriu të jetë i qëndrueshëm në rrugën e drejtë sinqerisht për Allahun e Madhërishëm, duke synuar shpërblimin dhe kënaqësinë e Tij. Allahu i Lartësuar thotë:

**"E megjithatë, ata qenë urdhëruar vetëm që të adhuronin Allahun me përkushtim të sinqertë."** (El-Bejjine, 5)

*2.* Me Allahun: do të thotë, duke kërkuar ndihmë prej Tij për ta përmbushur, zbatuar dhe vazhduar në të. Në Kuran lexojmë:

**"Adhuroje Atë dhe mbështetu tek Ai!"** (Hud, 123), **"Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm prej Teje ndihmë kërkojmë."** (El-Fatiha, 5)

Ndërsa në një hadith të vërtetë lexojmë: *"Përkushtohu në atë që të bën dobi, pastaj kërko ndihmën e Allahut."*[32]

3. Sipas urdhrit të Allahut: domethënë që njeriu në qëndrueshmërinë e tij të ecë shtegut dhe rrugës së drejtë, me të cilën Allahu i urdhëroi robërit e Vet. Siç thotë i Lartësuari:

**"Prandaj qëndro i patundur në udhën e drejtë, ashtu siç je i urdhëruar."** (Hud, 112)

Më lart u përmendën disa thënie të selefëve (Allahu i mëshiroftë) që e pohojnë këtë kuptim. Si për shembull thënia e ibën Abbasit duke shpjeguarpasazhin: **"pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë"**, (domethënë) "qëndrojnë në kryerjen e detyrimeve të Tij." Hasen El-Basriu thoshte: "Qëndrojnë të patundur në urdhrin e Allahut; kësisoj, ata i kryejnë bindjet ndaj Tij dhe i shmangen

[32] Muslimi (2664) nga Ebu Hurejre (radijallahu anhu).

mëkateve." Urdhri i Allahut të Gjithëfuqishëm është feja e Tij, me të cilën e çoi profetin Muhamed (salallahu alejhi ue selem).

# *Rregulli i shtatë:*

## Njeriu sado që të jetë i qëndrueshëm në rrugën drejtë, assesi nuk duhet të mbështetet tek vetja

Sado që njeriu të bëj punë të mira dhe të jetë në rrugë të drejtë, ai assesi nuk guxon të mbështetet tek punët e tij, apo të mashtrohet me adhurimet që i kryen, apo me përmendjen e shumtë të Allahut, apo me çfarëdolloj bindje tjetër.

Ibën Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) lidhur me këtë shprehet: "Prej njeriut kërkohet të jetë i qëndrueshëm në fe; kjo është es-sedad. E nëse nuk mundet, atëherë vjen el-mukarebeh (t'i afrohesh asaj). Nëse nuk e bën as këtë, atëherë vjen shkujdesja dhe humbja. Siç përcillet në dy Sahihët[33] nga Aisha (radijallahu anha) se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Qëndroni në rrugë të drejtë apo afrojuni asaj dhe përgëzoni.*

[33] Buhariu (6467) dhe Muslimi (2818).

*Pa dyshim se askënd nuk do e fusin në xhenet veprat e tij." Të pranishmit thanë: "O i Dërguar i Allahut! As ty?" Ai tha: "As mua. Vetëm nëse Allahu më fal dhe më mëshiron."*

Në këtë hadith i Dërguari (salallahu alejhi eu selem) bashkoi të gjitha pozitat e fesë; kështu, ai urdhëroi për qëndrueshmëri në fe, që është es-sedad dhe që njeriu t'ia qëlloj në synimet, fjalët dhe veprat e tij. Ndërsa, në hadithin e Theubanit: *"Qëndroni në rrugë të drejtë edhe pse nuk do të mundeni (ashtu siç kërkohet). Dijeni se vepra më e mirë e juaja është namazi"*, tregoi se nuk do të munden, andaj i zhvendosi në el-mukarebeh, domethënë t'i afrohen qëndrueshmërisë, varësisht prej mundësive të tyre; sikur ai që gjuan në shenjë; edhe nëse nuk e godet atë, i përafrohet. Mirëpo, megjithëkëtë informoi se, qëndrimi në rrugën e drejtë apo afër saj nuk e shpëton dot njeriun në ditën e Kiametit. Andaj, askush nuk duhet të mbështetet në veprat e tij, as të mburret me to dhe as të mendoj se shpëtimi i tij është nëpërmjet tyre. Përkundrazi ai do të shpëtoj me mëshirën, faljen dhe mirësinë e Allahut."[34]

---

[34] Medarixhus-salikin, (2/105).

# *Rregulli i tetë:*

## Rezultati i qëndrueshmërisë në udhën e drejtë këtë botë është qëndrueshmëria në urën e siratit ditën e Kiametit

Kush udhëzohet gjatë kësaj bote në rrugën e drejtë të Allahut, edhe në botën tjetër do të udhëzohet drejt udhës së drejtë të siratit, e cila vendoset mbi xhehenemin.

Në ditën e Kiametit mbi xhehenem do të vendoset një urë më e mprehtë se shpata dhe më e hollë se qimja e flokut, dhe njerëzit do të urdhërohen të kalojnë sipër saj. Ata do të dallojnë në atë kalim, varësisht dallimit në veprat e tyre dhe qëndrueshmërisë në rrugën e drejtë që e patën në këtë jetë.

Ibën Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) shkruan:

"Kush udhëzohet gjatë kësaj jete në rrugën e drejtë të Allahut, me të cilën Ai i çoi të dërguarit dhe i zbriti Librat, do të udhëzohet edhe atje (në ahiret) drejt udhës së drejtë që shpie tek xheneti dhe shpërblimi i Tij. Aq sa këmbët e njeriut janë të qëndrueshme në këtë rrugë të cilën Allahu e vendosi për robërit në dynja, po aq do të jetë edhe qëndrueshmëria e këmbëve të tij mbi urën e vendosur sipër xhehenemit; ashtu siç ishte ecja e tij në këtë rrugë, ashtu do të jetë edhe sipër asaj ure. Disa syresh kalojnë si vetëtima; disa sa përpëlitja e syve; disa si era; disa si kuajt e shpejtë; disa vrapojnë; disa ecin; disa zvarriten këmbadoras; disa do të gërvishten, por do të shpëtojnë; disa do të hidhen në zjarr me duar e këmbë të lidhura. Shikoje mirë sesi ecja jote në urën e Siratit është plotësisht e njëjtë me ecjen tënde në rrugën e fesë (në këtë botë); ky është shpërblim përkatës (i veprave tua). Në Kuran lexojmë:

**"Ju do të shpërbleheni veç për atë që keni bërë!"** (En-Neml, 90)

Po ashtu, ki kujdes nga dyshimet dhe pasionet të cilat të pengojnë nga ecja nëpër rrugën e drejtë, sepse këto do të jenë grepat e mëdhenj anash urës së Siratit që do të të rrëmbejnë dhe nuk do lënë të kalosh nëpër të. Nëse ato (dyshimet dhe pasionet) shpeshtohen dhe forcohen në këtë jetë, po ashtu do të jenë edhe grepat në urën e Siratit. Dhe:

**"Zoti yt nuk u bën padrejtësi robërve të Tij."** (Fussilet, 46)[35]

Kë e rrëmbejnë dyshimet dhe pasionet nga rruga e drejtë gjatë kësaj jete, në ditën e Kiametit atë do e rrëmbejnë grepat e mëdhenj anash urës së Siratit, ashtu siç u rrëmbye nga dyshimet dhe pasionet në dynja." Fjalë të përafërta me këto i shkroi edhe në librin "El-Xheuabul-Kafi"[36]

[35] Medarixhus-salikin, (1/10).
[36] (Fq. 123).

# Rregulli i nëntë:

## Dyshimet devijuese dhe pasionet joshëse janë pengesat kryesore nga qëndresa në rrugën e drejtë

Dyshimet dhe pasionet janë pengesa që zmbrapsin nga qëndrueshmëria në rrugën e drejtë. Ai i cili ecën rrugës së drejtë të Allahut vazhdimisht përballet me dyshime dhe pasione, të cilat e largojnë dhe e devijojnë nga ajo rrugë.

Çdokush që devijon nga qëndrimi në rrugën e drejtë, këtë e bën ose për shkak të ndonjë pasioni, ose për shkak të ndonjë dyshimi. Pasioni është prishje në vepër, ndërsa dyshimi prishje në dije.

Allahu i Madhërishëm thotë:

**"Kjo është rruga Ime e drejtë; prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij. "** (El-En'am, 153)

Nga Abdullah ibën Mesudi (radijallahu anhu) përcillet të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) e bëri një vijë (të drejtë) me dorën e tij dhe tha: *"Kjo është rruga e Allahut."* Pastaj bëri disa vija nga e djathta dhe e majta e saj dhe tha: *"Këto janë rrugica dhe në secilën prej tyre është një shejtan që thërret drejt saj"*, më pas e lexoi vargun***: "Kjo është rruga Ime e drejtë; prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij. Kjo është ajo që ju porosit Ai për t'u ruajtur nga të këqijat.***"[37]

Shejtani i cili e thërret njeriun në devijim nga rruga e drejtë e Allahut, këtë e bën ose nëpërmjet dyshimit, ose nëpërmjet pasionit.

Kështu, nëse tek ai sheh shkujdesje, ia bën të dashura pasionet. E nëse tek ai sheh përkushtim dhe qëndresë në fe, i fut dyshime.

Siç kanë thënë disa prej selefëve: "Në çdo urdhër të Allahut drejtuar njerëzve, shejtani i ka dy joshje: ose i josh ata drejt shkujdesjes e shpërfilljes, ose drejt

---

[37] Musnedi i imam Ahmedit (4142).

kalimit të kufijve e teprimit. Dhe nuk i intereson se me cilën prej atyre dyjave ngadhënjen."

Ibën Kajjimi shkruan: "Shumica e njerëzve, përveç një pakice të vogël, kanë hyrë në këto dy lugina: luginën e shkujdesjes dha atë të kalimit të kufijve dhe të teprimit. Shumë pak prej tyre qëndruan të patundur në rrugën në të cilin ishin i Dërguari i Allahut dhe shokët e tij."[38]

Këtu duhet të sjellim ndërmend një shembull të mrekullueshëm e madhështor dhe shumë dobiprurës. Në Musned, Tirmidhi, etj, saktësohet nga En-Neuas bin Sem'an (radijallahu anhu) se i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Allahu ka sjellë një shembull për rrugën e drejtë: anëve të saj janë dy mure, në të cilat ka dyer të hapura, ndërsa mbi dyer ka perde të lëshuara. Tek porta e rrugës është një thirrës që thërret: "O njerëz! Hyni të gjithë në këtë rrugë dhe mos u shmangni!". Ndërsa, mbi rrugë është një thirrës tjetër, dhe sa herë që njeriu dëshiron ta hap ndonjërën prej dyerve, ai i thotë: "Mjerë për ty, mos e hap, sepse nëse e hap hyn në të." Rruga është Islami; muret janë kufijtë e Allahut; dyert e hapura janë ndalesat e Tij. Thirrësi*

[38] Igathetul-lehfan, (1/136).

*në krye të rrugës është Kurani, ndërsa thirrësi tjetër mbi të është këshilluesi i Allahut në zemrën e çdo muslimani."*[39]

Parafytyroje këtë shembull, Allahu do të të sjell dobi me të; Allahu ka sjellë një shembull për rrugën e drejtë: anëve të saj janë dy mure. Je duke ecur përgjatë një rruge të drejtë: në anën tënde të djathtë është një mur dhe në anën e majtë po ashtu. Në dy muret ka dyer të shumta, pranë të cilave kalon dhe mbi to ka perde të lëshuara. Ti e di se dera e mbuluar me perde nuk është sikur dera e mbyllur me çelës. Në derën e mbuluar me perde hyn pa kurrfarë mundi dhe nuk të pengon asgjë. Kur shpirti i muslimanit të mirë dëshiron të hyj në ndonjë pasion, ai ndjenë se zemra i ngushtohet dhe nuk e pranon; nuk gjen rehati e qetësi. Ky pra është këshilluesi i Allahut në zemrën e çdo muslimani.

Pjesa dëshmuese nga ky hadith është se, anash rrugës së qëndrueshmërisë ka dyer që e nxjerrin njeriu nga kjo rrugë. Përgjithësisht, këto dyer kthehen

---

[39] Ahmedi (17634), Tirmidhiu (2859) dhe Hakimi (1/144) i cili e saktësoi. Me të pajtohet Dhehebiu dhe Albani në Sahihul-xhami' (3887).

tek dy gjëra: ose te dyshimet ose të pasionet. Dhe dalja e njeriut nga rruga e qëndrueshmërisë bëhet ose për shkak të dyshimit ose për shkak të pasionit.

Ibën Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) shënon: "Allahu i patëmetë do ta vendosë urën sipër së cilës njerëzit do të ecin drejt Xhenetit. Ndërsa anash saj, do të vendosë grepa të mëdhenj që i rrëmbejnë njerëzit sipas veprave që i kanë bërë. Kështu është edhe me grepat e së kotës: dyshimet devijuese dhe pasionet joshëse, që e pengojnë njeriun nga qëndrueshmëria dhe ecja në rrugën e së vërtetës. I mbrojtur është vetëm ai që e mbron e Allahu."[40]

Në këtë rast, njeriut i duhen dy lloje të udhëzimit, në mënyrë që të shpëtojë në ecjen e tij: udhëzimin drejt rrugës së drejtë dhe udhëzimin brenda rrugës e drejtë.

Ibën Kajjimi shkruan: "Udhëzimi drejt rrugës është një gjë, ndërsa udhëzimi brenda saj është gjë tjetër. A nuk e sheh sesi njeriu e di se rruga e filan vendit është kjo e ajo, mirëpo nuk di si të ecë nëpër

---

[40] "Es-Sauaikul-Murseleh" (4/1256).

të. Sepse ecja nëpër të ka nevojë për udhëzim të veçantë që na e tregon atë. Si për shembull, të ecësh në kohë të caktuar e jo në çdo kohë; të marrësh ujë në filan vend dhe me këtë sasi; të ndalesh në filan vend dhe jo diku tjetër. Pra, ky është udhëzimi që na e tregon mënyrën e ecjes, i cili ndodh që shpërfillet nga ai që e di rrugën, dhe për pasojë dëmtohet dhe ndërpritet nga arritja e synimit."[41]

[41] "Letër e ibën Kajjmit dërguar një vëllai të tij" (fq. 9).

## Rregulli i dhjetë:

## Ngjasimi me jobesimtarët është prej shkaqeve më të mëdha që largojnë nga qëndresa në rrugë të fesë

Ngjasimi me jobesimtarët kthehet te dy prishje: prishja në dije dhe prishja në vepër. Përsiat mbi këtë kuptim tek ajetet:

**"Udhëzona në rrugën e drejtë! Në rrugën e atyre që u ke dhuruar mirësi e jo në të atyre që kanë shkaktuar zemërimin Tënd, as në të atyre që janë të humbur!"** (El-Fatiha 6-7)

Çifutëve prishja iu erdh nga ana e veprës, ndërsa të krishterëve nga ana e dijes. Pra, çifutët ditën po nuk vepruan me dijen që e kishin, ndërkaq të krishterët vepruan pa pasur dije.

Kësisoj, defekti në këtë lëmi ndodh ose për shkak të ngjasimit me çifutë, që njeriu të ketë dije por të

mos veprojë me të, ose për shkak të ngjasimit me të krishterët, që ai të veprojë pa pasur dije dha argument.

Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë) titulloi një libër të tij kështu: "Qëndrimi në rrugë të drejtë rezulton në kundërshtim të banorëve të zjarrit". Në këtë libër ai dha shenjë për disa besime/vepra të ithtarëve të librit me të cilat janë sprovuar muslimanët, në mënyrë që besimtari t'i ruhet devijimit nga rruga e vërtetë drejt rrugës së atyre që shkaktuan zemërimin e Allahut, apo atyre që janë të humbur. Në po atë libër, ai solli vargun:

**"Shumë nga ithtarët e Librit, prej zilisë që kanë në vete, dëshirojnë që t'ju kthejnë nga besimi në mosbesim, tani që e vërteta është e qartë për ata."** (El-Bekare, 109) dhe tha: "Allahu i qortoi çifutët për shkak të zilisë ndaj besimtarëve, të cilëve u kishte ardhur udhëzimi dhe dija. Ndodh që disa, të cilët i atribuohen dijes, apo edhe të tjerë, të sprovohen me ndonjë lloj të zilisë ndaj atyre që Allahu i ka udhëzuar drejt dijes së dobishme apo veprës së mirë. Ky është një moral absolutisht i

qortueshëm dhe në këtë rast është pjesë e moralit të atyre që shkaktuan zemërimin e Allahut."[42]

Më tutje, ai (Allahu e mëshiroftë) përmendi shembuj të shumtë të veprave të çifutëve apo të krishterëve, në të cilat ndodh që iu ngjasojnë disa muslimanë. Në një hadith të Profetit (salallahu alejhi ue selem) lexojmë: "Ju patjetër do t'i ndiqni traditat e atyre që ishin para jush: pëllëmbë për pëllëmbe, krah për krah, as sa edhe nëse hyjnë në vrimë të hardhucës, edhe ju do t'i ndiqnit."[43]

---

[42] "Iktidaus-Siratil-Mustekim" (1/83).
[43] Buhariu (7320) dhe Muslimi (2669).

# Mbyllje

Po e mbyll me një fjalë të bukur e të fuqishme të ibën Tejmijes (Allahu e mëshiroftë). Ibën Kajjimi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "E kam dëgjuar ibën Tejmijen duke thënë: "Kerameti[44] më i madh është qëndrimi i patundur në rrugë të drejtë."[45]

Ndërsa në librin e tij "El-furkan bejne eulijairr-rrahman ue eulijaish-shejtan"[46], ibën Tejmije thotë: "Kerameti më i përkryer është qëndrimi në rrugë të drejtë."

Pikërisht për këtë arsye, ibën Kajimi duke përcjell fjalët e disa dijetarëve thotë: "Qëndro në rrugë të drejtë dhe mos e kërko kerametin. Shpirti yt vazhdimisht e kërkon kerametin, mirëpo Zoti yt kërkon prej teje qëndrueshmërinë në rrugën e

[44] Fjala keramet nënkupton diçka të jashtëzakonshme, të cilën Allahu i Lartësuar e përçon nëpërmjet veliut (mikut të Tij), për ta përkrahur, ndihmuar, ose forcuar atë, apo fenë. (shën. përkthy)
[45] "Medarixhus-Salikin", (2/105).
[46] (Fq, 349)

drejtë."[47] Domethënë, njeriu duhet vazhdimisht dhe paprerë të luftojë vetveten për të qëndruar në rrugën e drejtë të Allahut dhe për të kryer bindjet ndaj Tij, në mënyrë që të arrij fitoren më të plotë dhe dhuratën më të madhe, e ajo është tek fjalët Zotit tonë:

**"Me të vërtetë, atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu", e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt (para vdekjes) e do t'u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar. Ne jemi mbrojtësit tuaj në jetën e kësaj bote dhe në botën tjetër. Atje do të keni çfarë t'ju dëshirojë zemra dhe çfarë të kërkoni, dhuratë e pasur prej një Zoti Falës dhe Mëshirëplotë."** (Fussilet, 30-32), dhe:

**"Pa dyshim, ata që thonë: "Zoti ynë është Allahu!" dhe pastaj qëndrojnë në rrugën e drejtë, nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar e as për t'u dëshpëruar (kur t'u vijë vdekja). Ata do të jenë banorë të Xhenetit, ku do të qëndrojnë**

[47] "Medarixhus-Salikin", (2/105).

**përgjithmonë, si shpërblim për atë që kanë punuar."** (El-Ahkaf, 13-14)

Lus Allahun Fisnik e Bujar, me emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta, që të gjithëve të na jap qëndrueshmëri dhe udhëzim drejt rrugës së vërtetë; të na mbrojë nga rruga e atyre që shkaktuan zemërimin e Tij dhe të atyre që janë të humbur; të na i përmirësoj të gjitha çështjet tona; të na përmirësoj fenë tonë, të cilën e kemi mburojë të çështjeve; të na përmirësoj dynjanë, ku e kemi jetesën; të na përmirësoj ahiretin, ku do të kthehemi; të na bëj jetët tona shkak për të shtuar çdo të mirë dhe vdekjen tonë shpëtim nga çdo e keqe!

Lutja jonë e fundit është: çdo lavdërim i përket Allahut, Zotit të botëve!

Salatet, selamet dhe begatitë qofshin për robin dhe të dërguarin e Allahut, Muhamedin, për familjen dhe shokët e tij.